## Ciklopi

### I

Gjëja e parë që pa ishin dy këmbë. Në qelqin e llambës që ndriçonte me mund atë dhomë të mbytur nga errësira, shfaqej reflektimi i përmbysur i dorës së saj, që shtrëngonte mbulesat e shtratit forcë.
- Duhet të frysh, - tha gruaja që i qëndronte mbi krye, duke i ndërruar napën që i thithte djersët në ballë, ku derdheshin flokët e çrregullt.
- Kështu, - tha gruaja duke fryrë, sikur donte të shuante një qiri.
Ajo mundohej të ndiqte veprimet e saj, por dhimbjet e padurueshme të eshtrave të legenit që zhvendoseshin në drejtime të kundërta nuk e linin.
Në mënyrë të pavullnetshme u epua mënjanë, por gruaja e drejtoi menjëherë.
Mamia tërhiqte me droje foshnjën, me pasigurinë e një njeriu që ka parë për herë të parë një fëmijë të lindi nga këmbët dhe jo nga koka.
- Duhet të shtysh, - i thoshte gruaja.
- Po vdes, - ulërinte ajo.
Kordoni i kërthizës i vërtitej gërshet rreth e përqark trupit, si dy gjarpërinj të çiftuar e të pandashëm, nën mukozën e grizhdë të placentës që nuk linte të dukeshin hollësi të tjera të trupit të tij: gunga, çibanë dhe nyje. Vijat dhe brazdat në lëkurën e foshnjës sikur skiconin mbi trupin e tij hartën e një bote të huaj dhe të panjohur.
Mamia e tërhiqte ngadalë, me një shikim të tulatur dhe të vrenjtur njëkohësisht, duke u munduar që, më tepër se t’i jepte guxim gruas, t’i jepte vetes, për atë që mund ta priste më vonë.
Ajo çirrej nga dhimbje të padurueshme e bëhej kular. Gruaja që i qëndronte mbi krye, mundohej ta drejtonte nga ai qëndrim, që nuk bënte gjë tjetër veçse i vështirësonte akoma më shumë lindjen.
Befas filloi të shfaqej kraharori i fëmijës, i mbuluar me deje në trajtën e rrjetës së merimangës dhe një nishan në qendër të tij, i madh sa një kokërr ulliri.
- Po vdes, - bërtiste ajo me fytyrën e mbuluar nga një përzierje djersësh dhe lotësh.
Njolla e zezë e gjakut që ngjyente çarçafin, përhapej duke u zmadhuar në mënyrë të frikshme.
U shfaq dora e majtë e foshnjës, me shtatë gishta.
Ajo reshti së bërtituri, mori frymë thellë dhe u shtrëngua me tërë forcën që i kish mbetur. Dhe humbi ndjenjat.
Mamia ktheu kokën në anën tjetër, duke mbuluar fytyrën me të dy duart.
- O Zot i madh! - bërtiti.
- Çfarë ka? - tha gruaja duke i fshirë djersët lehonës.

Ajo nuk mundi të thoshte gjë tjetër përveçse “O Zot i madh!”.
Fytyra i qe bërë tërë gjak, ngaqë e kishte prekur me duar të palara. Gruaja tjetër u afrua me napë në dorë që ta pastronte, por kur pa foshnjën, bëri dy hapa prapa duke kapsallitur sytë dhe çliruar një psherëtimë të mbytur. Lëvizi dorën prapa që të mbahej tek tavolina, por hasi me një vazo argjile, që bëri disa rrotullime rreth vetes e më pas ra në tokë duke u bërë copë-copë.
Pas një çasti qetësie, foshnja nisi të qajë. Gruaja i hodhi napën në fytyrë dhe u largua me vrap. Mamia e ndoqi nga pas. Hapën derën e drunjtë dhe dolën jashtë.
Errësira kishte pllakosur, ndërsa retë e dendura pluskonin në detin e zi të natës me një monotoni autike. Nën këmbët e tyre dëgjoheshin fëshfërimat e gjetheve të thara të rrushit, që kishin mbuluar rruginën e hajatit të shtëpisë, dhe, mbi avlli, hutat qëndronin të rreshtuara me kryet e mbështetura mënjanë, të kotura, dremisnin nën lakuriqësinë e natës. Përshkuan tërë rrugën duke përplasur duart dhe pëshpëritur lutje në gjuhë të tjera. Gruaja u pengua në një gur dhe ra në tokë. Mamia pasi bëri disa hapa para, u kthye dhe e ndihmoi të ngrihej.
Shkuan te bunari dhe nxorën një kovë me ujë. Gruaja ende nuk e kish marrë veten plotësisht dhe uji dilte me hope nga kova që i dridhej në duar.
Mamia pastroi fytyrën dhe duart, më pas i hodhi ujë gruas, e cila shpëlau edhe ajo fytyrën e saj.
Qëndruan një copë herë ashtu, njëra përballë tjetrës, pa thënë asgjë, me krikrinë e bulkthave që përthyenin atë qetësi vdekjeje.
- Nuk mund ta lëmë ashtu, - tha mamia.
- Këtë e di mirë, - tha gruaja, - por unë nuk mund të hyj dot aty. Nuk mundem.
- Dëgjo këtu, - tha mamia duke rrokur gruan tek të dy supet, -Nuk do të rrojë, kupton?
- Ai përçudnim qante.
- Nuk do të qajë për shumë kohë. - tha mamia. - Duhet të kthehemi.
- Jo, kthehu ti, - tha gruaja, - unë nuk hyj më aty.
- Do më lësh vetëm?
- Unë nuk hyj më aty, - thirri gruaja dhe u zhduk në errësirë.
Mamia u ul mbi një stol druri dhe mbuloi fytyrën me të dy duart. Mbi avlli një kunadhe po e shihte me dy sy të shndritshëm që shkëlqenin si hëna të vogla. Nata ishte e errët, e thellë dhe, nga një dritare e vogël e lënë hapur, dukej yjësia e akrepit, por pa bisht, sepse ia kish mbuluar një lëmsh i madh e i pambuktë ngjyrë kromi. Zhurma e bulkthave vazhdonte në sfond, e mbytur, nga pylli i drurëve halorë në të dalë të vendit.
U ngrit duke pëshpëritur një fjalë që as vetë nuk e kuptoi, madje, nuk e kuptoi edhe vetë se nga i buroi dhe u drejtua përsëri tek bunari. Gjethet

e thara të rrushit kërcisnin pas çdo hapi dhe kishte frikë. Mbushi një kovë me ujë dhe bëri të kthehej në shtëpi, por në mes të rrugës u rrëzua, dhe uji u derdh mbi rroba. Nga errësira e natës uji dukej i zi, i patrajtë, i thellë si antilëndë. U ngrit, mori kovën dhe e mbushi përsëri. Me këmbët që i dridheshin, u kthye në shtëpi. Nuk dëgjoi asnjë pipëtimë. Flakët e llambës kërlesheshin me errësirën që kishte pllakosur dhomën duke i dhënë një ndriçim të ndrydhur. Ajo nuk e kishte marrë veten, por nuk e vrau shumë mendjen për të. Shikoi tek foshnja që ndodhej poshtë këmbëve të saj, me fytyrën e mbuluar. Nuk qante më.
- Do ketë vdekur, - tha ajo nën zë duke çliruar një psherëtimë qetësie. - Ishte e tepërt madje që të lindte i gjallë.
Vendosi kovën me ujë në dysheme dhe afroi llambën tek foshnja. Ana e djathtë e kraharorit i pulsonte me shpejtësi dhe merrte frymë. Mamia ndezi zjarrin dhe vendosi ujin të ngrohej. Më pas nisi të vërtitej nëpër dhomë. Nuk mendonte gjë, nuk mund të mendonte gjë. Përplaste duart, por pa zhurmë, që të mos dëgjohej. U kthye përsëri tek foshnja, zgjati dorën që t’i shihte fytyrën, por nuk mundi. Uji po vlonte dhe flluskat fryheshin si tullumbace të vogla për t’u shpërbërë më pas, me shpejtësi, duke nxjerrë një “plop”. Vendosi një copë tek doreza e enës, e ngriti dhe më pas derdhi ujin e vluar në kovë.
U rikthye në dhomë. Vendosi kovën me ujë të vluar poshtë shtratit. Hodhi edhe një herë një sy drejt lehonës. Nuk e kishte marrë veten ende.
Atëherë i këputi kordonin foshnjës me gërshërë, më pas e kapi nga dy këmbët dhe e ngriti. Napa që i mbulonte fytyrën ra, dhe fëmija, ashtu siç qe me kokë poshtë, nisi të qajë përsëri, me të madhe. Avujt e ujit i përplaseshin në kokën e mbuluar me flokë të rralluar ngjyrë hiri. Piskamat vinin e bëheshin gjithnjë e më të forta sa më shumë afrohej tek uji i vluar dhe shoqëroheshin me një “ëhëh-ëhëh” të mbytur. Mamia mbylli sytë.
- Fëmija im, - briti papritmas gruaja.
Mamia u drodh dhe e ngriti shpejt. Gruaja u çua menjëherë, sikur ta kishin zgjuar nga një ëndërr e keqe. Foshnjën e pa në krahët e mamisë. Kjo e fundit u largua, pa i lënë mundësi ta shihte fëmijën e saj.
Nxori një govatë dhe vendosi foshnjën aty. U çua që të merrte ujin e vluar dhe rrugës, në korridor, tek një pasqyrë, pa shëmbëllimin e fytyrës së saj. Nuk mund ta shihte dot veten gjatë. Tërhoqi hundët dhe e pështyu. Më pas u largua duke lënë pas një katror të errët mbi të cilin kullonin jargë.
- Dua të shoh fëmijën tim, - tha gruaja.
- Duhet të pushosh, - tha mamia duke marrë kovën me ujin e nxehtë, pa e parë gruan në sy.
U rikthye tek dhoma ku la foshnjën. Kjo e fundit qante dhe lëvizte duar e këmbë në mënyrë të çrregullt. Priti sa uji të vakej më pas kapi foshnjën

në krahun e djathtë dhe e ktheu përmbys, më pas mori ujë me një muslluk tek kova dhe e pastroi. Foshnja vazhdonte të qante e të çirrej. E ktheu në anën tjetër dhe i hodhi ujë, më pas i lau dhe kokën. Govata u mbush me ujë ngjyrë rozë.
E mbështolli me një peshqir, duke i lënë vetëm fytyrën përjashtë, më pas e vendosi mbi nim. Eci rreth e përqark dhomës, pa ditur se çfarë të bënte, derisa dëgjoi zërin e saj nga dhoma tjetër.  Shkoi.
- Fëmija im, - tha gruaja, - ku është?
- Është mashkull.
- Nuk të pyeta çfarë është, të pyeta ku është, - tha gruaja, - dua të shoh fëmijën tim.
- Qetësohu, duhet të marrësh veten një herë.
- Ku është, dua ta shoh, - tha ajo me një zë që kishte filluar të mekej.
Mamia mori frymë thellë, por nuk u përgjigj. Gruaja lexoi në fytyrën e saj një çmeritje, që nuk i linte mundësi apo hapësirë të mendonte diçka tjetër përveç të keqes.
- Nuk... nuk është mirë?
- Jo, mirë është, - tha me një shikim të mjerë, pa e parë gruan në sy.
- Atëherë sillma, përse ma fsheh?
Mamia shfryu.
- Duhet të qetësohesh, nuk të bën mirë gjithë kjo, - belbëzoi duke u ngritur.
Shkoi në kuzhinë, i ngrohu pak qumësht dhe e përzjeu me mjaltë. Ia afroi gotën gruas, por ajo nuk piu.
Hapi perden e trashë dhe nga dritarja u shfaq silueta e pyllit të pishave të buta, e zezë, më e errët se nata. Kjo e fundit kishte kohë që kishte filluar t’i hante minuta dhe orë ditës. Brenda dhomës depërtoi ajri i freskët dhe i thatë i malit. Përjashtë dukej sikur bota dhe gjithësia kishin ndaluar për një çast dhe notonin në boshllëkun jolëndor të heshtjes. Retë ndiqnin njëra-tjetrën, duke u dendësuar gjithnjë e më shumë, si fryt i një alkimie të errët, të fshehtë dhe të padukshme. Moti zu të ftohej dhe me shumë gjasa dita e nesërme do të ishte e vrenjtur, e lagësht dhe me shi. Mbylli dritaren dhe pa përsëri një shëmbëlltyrë, që nuk kishte dëshirë të shihte.
Pa me bisht të syrit gruan e shtrirë. Përpëlitej dhe lëvizte kokën majtas-djathtas, sikur donte të mohonte diçka. Sikur donte të mos pranonte një të vërtetë, që po i vinte si një gjyle rrënuese e kapur me hallka çeliku. Mamia e vështronte në heshtje, me duart e mufatura që kishin zhubravitur përparësen e ngjyer me gjak dhe me lëngje uterine.
- Dua ta shoh dreqi e mori. - tha gruaja me një zë që papritmas iu ashpërsua. - Përse ma fsheh?

- Jo, nuk ka asgjë për të fshehur, - tha mamia duke e parë me keqardhje. Mori një napë, e palosi katërsh dhe i pastroi ballin nga djersët që i dilnin me bulëza .
Mori përsëri gotën me qumësht e mjaltë ende të paprekur dhe ia zgjati gruas. Ajo e mori dhe flaku tutje duke e thyer në mur.
Mamia shkoi te dhoma tjetër. Foshnja kishte zbuluar kraharorin dhe qante. Ishte një e qarë që ngjante me mjaullimën e një maceje. E mbuloi, e mori në krahë dhe u mundua ta qetësonte. Por foshnja vetëm qante, me gojën hapur dhe me harkun e dentaturës të deformuar dhe të shtrembër dhe me buzët brazda-brazda, sikur ta kishin kafshuar egërsira grabitqare.
Mamia rrekej ta qetësonte duke vazhduar ta tundte në krahë.
Foshnja mundohej të lirohej nga ato krahë qe e shtrëngonin dhe nuk reshtte së qari. Pjesa e poshtme e peshqirit iu duk më i ngrohtë. E pa. Kishte një njollë të madhe, ngaqë kishte urinuar. Atëherë mamia i ndërroi peshqirin dhe i pastroi pjesën e këmbëve me një copë të lagët.
Dëgjoi një zhurmë në dhomën tjetër. Shkoi bashkë me foshnjën në krahë. Gruaja kishte rënë nga shtrati, përmbys. Mamia la foshnjën mbi tavolinë dhe shkoi të ndihmonte gruan.
- Do ta shohësh djalin tënd, - tha mamia duke e ngritur, - por të lutem duhet të qetësohesh më parë.
- Dua ta shoh, - vazhdonte të thoshte ajo.
- Në rregull, - tha mamia duke ecur mbrapsht, pa shkëputur shikimin nga gruaja. - Në rregull.
Foshnja qante pa pushim. E mori në krahë dhe u afrua me hapa të çrregull drejt gruas. I dukej vetja brenda një makthi, e pafuqishme që të zgjohej. Llamba ishte e vetmja burim drite në atë dhomë të mbytur nga terri që i jepnin mamisë me foshnjën në krahë që afrohej drejt saj, një pamje groteske, si një shajni që buron nga skutat me të errëta të përfytyrimit.
Ia afroi pranë dhe gruaja pa për herë të parë fëmijën e saj. Pa kokën në trajtën e një veze, me një ballë të vogël e me majë, që vinte duke u zgjeruar poshtë deri tek nofullat. Në vend të hundës kishte një feçkë kërcore dhe, pak sipër saj, spikaste një sy i madh dhe i rrumbullt, si syri i një kallamari, i mbuluar nga një rrjetë e dendur damarësh të kuq. Por këtë nuk mundi ta shihte, sepse e mbante të mbyllur, nga të qarat e forta dhe të pambarimta.
Mamia shihte, herë foshnjën, herë gruan, më pas të dy. Shihte se si gruaja përkëdhelte flokët e tij të rralluar në butin e kokës, më pas e tundte në krahë, duke i thënë fjalë të ëmbla dhe dënesat e foshnjës nisën të veniteshin.
- Ky është biri im, - tha duke e puthur në ballë. Dhe foshnja nuk qau më.

**II**

Rrezet e para të mëngjesit, depërtonin tek stalaktitet e akullta ndanë hullive të shtëpive përdhese, duke formuar shufra drite të thikta që shponin, derisa bënin shoshë, masën e errësirës që kishte pushtuar brendinë e banesave. Një rrymë e papritur dhe e parakohshme të ftohti, zuri të papërgatitur banorët e qytetit. Bora rëndonte mbi drurët e gjelbërt halorë, derisa shkëputej e binte në tokë, duke i lëkundur degët, që drejtoheshin rishtas, sikur të ishin çliruar nga një barrë e rëndë.

Burrat i qenë vënë punës me lopata në duar, duke hapur rruginat e bllokuara të shtëpive të tyre, më pas rrugët e qytetit, e më pas rrugën e vjetër të karovanave. Mbi pullazet trekëndore të shtëpive, dilnin duhma e shtëllunga tymi që shpërhapeshin me shpejtësi nëpër pllajën e kristaltë të qiellit, e varfër me re, por e pasur me gjashtëkëndorët e dritës që buronin nga ati i tyre, dielli, që lëvizte i plogësht mbi elipsin e tij të padukshëm e të ngushtuar, deri aty ku nuk mund të shkonte më. E më pas shtypshkronja, akademia dhe kishat, të mbuluara nga një bardhësi verbuese si dhe ura mbi gurrën e qytetit, me dy vija të trasha të hequra në borë dhe gjurmë potkonjsh, nga ndonjë karro që mund të kish kaluar në mesnatë, për të ikur në drejtim të jugut. E më pas asgjë ose një asgjë e bardhë, me shkëmbinj të thepisur e të zhveshur, ku kacavirreshin dhitë e egra, në kërkim të ndonjë shkurreje që mund të kishte shpëtuar nga bora, të ftohtit dhe ngrica.

Gruaja kish kohë që ish ngritur. Ndezi zjarrin në oxhak dhe hodhi disa shkarpa të tjera derisa zjarri filloi të kërcëlliste e të lëshonte shkëndija që vizatonin vija të lakuara e të verdha përreth, për t’u shpërbërë më pas, e për t’i lënë vendin të tjerave. Hodhi një vështrim përjashtë. Tullat e vendosura pjerrët, njëra mbi tjetrën, anash rruginës së hajatit të shtëpisë, ishin të vetmet që shquheshin në masën e bardhë që kish kapluar çdo gjë që i zinte hapësira e shikimit, që turbullohej më pas, gjithnjë e më shumë, nga frymëmarrjet që përplaseshin mbi qelqnajën e ftohtë, derisa e kthenin pamjen në një miopi të përgjithshme. Ngriti gishtin tregues dhe vizatoi mbi xham figura të pakuptueshme, trajta qeniesh të dala nga përfytyrime parake, nga përfytyrime që qëndrojnë të fjetura në skutat më të errëta të shpirtit, që zakonisht janë të fjetura ditën dhe dalin vetëm natën, në formën e maktheve, që njeriu është me fat nëse i harron.
Vizatimi filloi të shpërbëhej nga currilat që i shprishnin vijat e lakuara, duke e kthyer pamjen në një trajtë të dekompozuar, të shtrembër dhe të çrregullt.

Foshnja filloi të qante dhe ajo shkoi. E mori në krahë, e tundi dhe e çoi pranë zjarrit, por dënesat nuk pushonin dhe ajo i dha gji. Foshnja nuk qau më. Ajo e shihte dhe e shihte dhe nuk bënte gjë tjetër veç kësaj. Fëmija kishte një shformim të rrallë të quajtur *ciklopí,* që bënte që fëmijët zakonisht lindnin të vdekur, ose vdisnin pak pasi lindnin. Por foshnja kishte më shumë se dyzet ditë që kish lindur dhe nuk mund të vdiste më, për shkak të asaj që ai ishte. Natyrisht gruaja këto gjëra nuk mundej t'i dinte. Ajo vetëm pyeste veten, a ka vallë të tjerë në botë si ai, a ka patur më parë, që shpëtonin nga vdekja e të jetonin, të mbyllur në katër faqet e murit, derisa ndokush rastësisht t'i shihte e, më pas, t'i kthente në personazhe legjendash të lashta, si ato përralla që i tregonte gjyshja e saj, ku, këto qenie përshkruheshin gjithmonë si të neveritshme, të këqija e të dëmshme. Fundja çdo gënjeshtër mbështet tek një e vërtetë dhe çdo mit mbështetet tek njeriu, dhe miti është njeriu që është i vjetër sa ai.
Foshnja vazhdonte të pinte gji, me syrin që shihte diku, në një hapësirë boshe dhe pa shumë dritë. Zgjati dorën e majtë dhe shtyu kokën matanë, e nuk piu më. Ajo pa thonjtë e gishtave të tij që ishin bërë për t'u prerë. Ngjanin si kthetra të frikshme për t'u parë sepse kishin diçka kafshërore që i shqetësonin syrin.
Vendosi foshnjën mbi nim, mori gërshërët dhe filloi t'ia priste. Fëmija nisi të qajë sërish. Qante sikur po humbiste diçka nga vetja e tij, diçka që kishte dëshirë të mbante me vete, mundësisht përgjithmonë, por nëna e tij nuk mundej ta linte, dhe i hidhte në tokë, njëra pas tjetrës, derisa duart u çliruan nga ato zgjatime trekëndore. Foshnja vazhdonte të qante, por këtë herë ajo e la dhe shkoi pranë oxhakut. Lëvizi drurët me mashë dhe zjarri shfryu, duke e shoqëruar këtë me një larushi shkëndijash dhe xixash, si pamja që pason një goditje të rëndë në hundë e fytyrë. Zjarri përpinte drurët, duke ia dobësuar strukturën pak e nga pak, e duke i ngrënë shtresat unazore të viteve, duke i kthyer në hi, më pas në pluhur e më pas në tym, e në fund në asgjë.

Dru nuk kishte më. U vesh trashë dhe hapi derën. Era frynte me forcë. Mbuloi fytyrën dhe doli. Nallanet linin në borë gjurmë vezake e të çrregullta. Ishte një acar që i shponte cakllasin e zi dhe ia ngulte të ftohtin drejt e në palcë. Shpejtoi hapin dhe desh u rrëzua, por nuk ra, ca edhe nga e era që i frynte nga pa**s**. Lulet ishin fishkur plotësisht dhe, ngaqë bora ende nuk i kishte mbuluar krejtësisht, tek-tuk dalloheshin gjethet e mbështjella shuk, si letra pa vlerë, mbi të cilin kishin filluar të dilnin njolla të zeza.
Brenda kotecit, ngjitur me qilarin, pulat qëndronin te struktura, njëra pranë tjetrës, mbi traun prej druri, të ngjeshura si palë fiku, në një mjegullnajë të formuar nga frymëmarrjet e tyre. E shihnin me sytë e tyre

të rrumbullt dhe të pazgjuar. Ajo hapi derën dhe ato dolën njëra pas tjetrës, duke çukitur masën e bardhë që nuk e kishin parë kurrë, ose e kishin parë dhe e kishin harruar. Pemët ishin zhveshur plotësisht dhe ngjanin si kapilarët e një organi të padukshëm. Mori disa drunj dhe degë të thara të vendosura me rregull njëra mbi tjetrën dhe u kthye në shtëpinë e saj, ndërkohë kambana e kishës filloi të gjëmonte prapa, me një tingull më të fortë se zakonisht, e shoqëruar me valë rrethore të padukshme që përhapeshin në ajrin përreth**.**
Hodhi degët dhe drunjtë tek zgavra poshtë oxhakut dhe nduku zjarrin. Drunjtë në oxhak dukeshin si llavë që kishin pushtuar një tokë të copëzuar dhe e rrjetëzuar. I preku pak me mashë dhe ato u shkërrmoqën. Zjarri gjithnjë e kridhte në mendime, sidomos tani, që kishte mjaft arsye për të menduar. Koka filloi t’i dhimbte. Fëmija vazhdonte të qante. Kur e qara zgjaste shumë, zemrën ia pllakoste frika se mund ta humbiste dhe të rikthehej përsëri në humbëtirën e vetmisë.
I ndërroi pelenat dhe e lau. E vendosi mbi nim e ai u qetësua.
Hapi derën e dhomës së punës. Rrëmujë gjithandej. Copa stofi të shpërndara gjithkah pa rregull. Mbi tavolinë, mbi rafte e në tokë. Metra rrobaqepësi të çmbështjella dhe gërshërë të gjata që qëndronin gjysmë të hapura.
Filloi të paloste copat dhe stofin dhe i vendosi mbi sergjenat e kapur në mur. Mblodhi gjilpërat e trasha dhe i nguli një nga një në sfungjer, derisa u formua një iriq i dendur me topa të vegjël e shumëngjyrësh mbi gjembat e tij. Kur po sistemonte dhomën, befas u drodh kur i doli papritur pamja e manekinit në anën tjetër. E kishte harruar, fëmija e saj e kish bërë ta harronte. Dikur ai manekin kishte jetë për të. Me të fliste, për orë të tëra dhe ai e dëgjonte. E dëgjonte në pafundësi dhe nuk bënte gjë tjetër përveç kësaj. Dhe kur ajo fliste për një kohë të gjatë e ai nuk i përgjigjej, ajo i bërtiste “m’u përgjigj” dhe e godiste me çfarë të kishte në dorë. Më pas mbështeste të dy duart mbi tavolinë dhe rrinte e shikonte copën e shqepur me të cilën mbështillej syprina dhe pështpëriste fjalë të përçudshme duke lëvizur kokën nga e majta në të djathtë. Më pas rikthehej te manekini dhe arnonte pjesët e tij të dëmtuara, të shkaktuara nga gërshërë dhe mjete të tjera prerëse që fluturonin, herë duke e goditur, e herë duke thyer ndonjë gjë tjetër prapa tij. Ai nuk kishte fytyrë, kishte vetëm një zgjatim që shëmbëllente me një hundë të pazhvilluar dhe dy zgavra që me zor shiheshin. Kishte një qafë të hollë dhe një bust deri në lartësinë e kërthizës, si një statujë greke e papërfunduar. Mori një çarçaf të bardhë e mbështolli dhe e largoi që aty. Dhe u duk si një fantazmë që nuk nuk mund t’i përkiste më të tashmes.
Kishte shumë punë përpara. Nxori një jelek të trashë shajaku të kapur me gjilpëra dhe filloi ta priste. Pastaj e ngushtoi nga të dy anët dhe e qepi. Pasi përfundoi punën e largoi dhe shtroi një stof me katrorë. Nxori

shabllonin e një fustani e vendosi mbi të dhe ndoqi vijën e formës me shkumës, më pas e hoqi dhe zgjeroi trajtën në varësi të përmasës së porosisë. Puna ecte ngadalë. Duart i kishte të mpira, sikur kishin humbur zhdërvjellësinë e dikurshme, ose thjesht nuk kishte dëshirë të punonte. Por tani kishte edhe një gojë më tepër në shtëpi dhe nuk mund t'ia lejonte këtë vetes.
Vazhdoi deri në darkë. Kishte bërë pak për aq kohë sa punoi dhe ishte e lodhur. U avit pranë dritares dhe afroi llambën. Dëbora kish filluar të binte sërish. Binte e shtruar dhe herë-herë formonte një shtjellë rreth vetes, nga ndonjë erë që frynte nga veriu. Binte pa zhurmë, në qetësi, pa u ndier, përkundër atij dimri shtatanik që kishte mbërthyer vendin. Në parmakun e dritares ishte grumbulluar një masë e çrregullt e bardhë, si shkumë që ushqehej gjithnjë e më shumë nga një burim i padukshëm atje lart. Dhe më tej errësira, një humnerë e zezë që shtrihej deri në kufij që nuk diheshin, ose që nuk ishin zbuluar.
Dritat e shtëpive të qytetit ishin fikur të gjitha dhe kuptoi që mesnata kish kaluar me kohë. U rikthye tek djali i saj. Flinte, merrte frymë me shpejtësi dhe herë-herë qeshte në gjumë, e ajo i përkëdhelte flokët e rralluar mbi butin e kokës që nuk kish filluar të forcohej ende. E mori në krahë, ngadalë, që të mos zgjohej dhe e vendosi në shtrat, pranë vetes, e shtrëngoi me kujdes. Më pas hodhi një shikim nga dritarja. Dëbora vazhdonte të binte dhe asaj sikur i lindi një dëshirë që të mos pushonte më.